# Islamizmi dhe Rusia, roli i Islamit në politikën e jashtme ruse

Rusia është një vend ku njëkohësisht ekzistojnë dy civilizime të ndryshme ai ortodoks dhe ai islamik.[1] Prandaj ardhmëria e saj varet nga relacionet në mes qeverisë së Rusisë dhe qytetarëve musliman të saj, nëse janë për integrimin e minoriteteve nacionale dhe fetare në Rusi-gjegjësisht do jenë lojale ndaj regjimit apo do bëhen gjithnjë e më seperatiste.[2]

Tradita islamike në Rusi, është 1100 vjeçare,[3] më konkretisht në Bullgarinë e Vollgës, që sot ndodhet në territorin e Tataristanit, e cila kishte filluar në vitin 921, kur delegacioni bullgar kishte arritur në Bagdad, ku Khani Bullgar Almush-i, i cili kishte bë përpjekje që të rrëzonte Khanatin në vendin e tij, e për këtë kishte kërkuar ndihmën e Kalifit islamik të Bagdadit. Një delegacion i Abasidëve i Kalifit Ali-Muktadir( i kryesuar nga Susan ar-Rasi, dhe sekretari i delegacionit që ishte Ahmad Ibn Fadlan Ibn al-Abbas Ibn Rashid Ibn Hammad u nis nga Bagdadi për ta vizitu Bullgarinë e Vollgës më 4 qershor 921( 11 safar 309 të vitit hixhra),[4] kurse ishin kthyer më 923. Teolog e historiograf prorus dhe proturk në Trojet tona, mbi këtë argument, pretendojnë që islamizmi ka ardhur edhe në vendin tonë përpara pushtimit Osman-por që kjo kishte ndodhur në rastin e Rusisë.

Sipas Paul Goble, i cili është ekspertë i minoriteteve në Rusi, nxjerr konkluzionin që Rusia është duke kaluar nëpër një transformim religjioz i cili do ketë konsekuenca shumë më të mëdha për komunitetin ndërkombëtar sesa kolapsi i Bashkimit Sovjetik.[5] E që do ketë një ndikim të thellë në politikën e jashtme të Rusisë.[6]

Islamizmi si feja e dytë më e madhe në Rusi, e cila ndahet në sekte të ndryshme, e që është e përhapur kryesisht tek grupet etnike të Kaukazit, si Çeçenët, Ingushët, Çerkezët, pastaj tek popujt turq, si tek Tatarët dhe Bashkirët etj. Dhe se islamizmi në Rusi është i lidhur kryesisht me: Çerkezët, Balkarët, Çeçenët, Ingushët, Kabardinët, Karaçët, Tatarët, Bashkirët, Adygët, Dagestan në një numër të madh të etnive në të si tek: Avarët, Darginët, Lezginët, Laksët, Tabasaranët, Kumukët, Azerët, Tatët etj. Republikat federative të Rusisë me shumicë absolute muslimane janë: Çeçenia me mbi 95%,[7] Ingushetia me 96%,[8] Dagestani me 83%, Kabardino-Balkaria me 70.8%, Tataristani me 53.8%, pastaj në: Bashkortostan me 58%, Karaçët-Çerkezia me 64%, Jamalia me 13%( derisa ortodoksët me 42.2 %), Rajoni i Orenburgut me 13.8% islamik( kurse 40.2% ortodoks dhe 20% spiritualist por pa fe), republika e Adyges, me 12.6% islamik( 35.4% ortodoks dhe 29.8% spiritualistëve pa fe), Rajoni Astrakhan, me 14.6% islamik( 46% ortodoks dhe 16.5% spiritualistëve pa fe), Rrethi Autonom

[1] Malashenko, Alexei. The Islam Factor in Russia's Foreign Policy. Russia in Global Affairs. Vol. 5. No. 3. July-September. 2007.
[2] Laqueur, Walter. Russia's Muslim Strategy. Middle East Papers: Middle East Strategy at Harvard. November 1, 2009. Number Six.
[3] http://muslim-forum.info/en/happening/mezhdunarodnaya-panorama/the-meeting-of-the-strategic-vision-group-russia-the-islamic-world/( 22.03.2023).
[4] https://core.ac.uk/download/pdf/287743877.pdf, faqe 506.
[5] http://www.washingtontimes.com/world/20061120-115904-9135r.htm ( 22.03.2023).
[6] Paul Goble is an expert on Islam in Russia and a research associate at the University of Tartu in Estonia. Mainville, Michael. Sunday, November 19, 2006.
[7] https://www2.gwu.edu/~ieresgwu/assets/docs/ponars/pm_0388.pdf ( 22.03.2023).
[8] http://www.caucasustimes.com/article.asp?id=20211 ( 22.03.2023).

Khanty-Mansi me 10.88% islamik( 38.1% ortodoks dhe 23.1% spiritualist të pa fe), Çeliabinski me 6.9% islamik, Rajoni i Tjumenit me 5.7% islamik, Rajoni Penza me 5.7% islamik etj, kurse shumica e rajoneve të Siberisë kanë përqindje të muslimanëve nga 1 deri 2%.[9]

Islami në Rusi është kompleks, e që është çështje shumë dimensionale dhe transversale, e që duket sheshazi që rritet në të ardhmen rëndësia e islamit në këtë vend, duke formësuar në të ardhmen e këtij vendi në 5 drejtime:

1. Balancën demografike në vend;
2. Strategjinë e “normalizimit” të regjionit të Kaukazit verior;
3. Politikën e migracionit të Rusisë;
4. Pozicionin e Rusisë në skenën ndërkombëtare; dhe
5. Transformimin e identitetit kombëtar rus.[10]

Në vazhdimësi, gjatë historisë së saj, Rusia ka përdorur ideologjitë fetare, politike, ekonomike, propagandat, dezinformatat, mashtrimet, kamuflimet,konspiracionet etj, për të tentu të arrijë objektiva politike, ushtarake, tashmë edhe strategjike gjithashtu edhe për të ndikuar aktivisht në kundërshtarët e saj, pasiqë mungesat, boshëllëqet dhe inferioritetin nuk mund ta arrinte me mënyra e mjete të tjera. Lehtësisht mund të vërehen, që Rusia asnjëherë nuk është sulmuar nga organizatat terroriste islamike jashtë Rusisë dhe se asnjë organizatë terroriste islamike dhe asnjë terrorist islamik nuk e ka kërcënu, kritiku Rusinë, qeverinë ruse, kishën ortodokse ruse etj. Derisa në politikën e brendshme të Federatës ruse, krijon liri të „tepruar“ duke u dhënë „hapësirë“ çdo islamiku, që të krijoj bashkësinë e tij fetare islame, myftininë, xhematin etj, me qëllimin të përçarjes së besimtarëve musliman. Me rastin e përçarjes, mes muslimanëve futet konkurenca, rivaliteti, inatet, ambicjet, etj etj, e që lehtësisht agjenturat ruse, të mund të manipulojnë pastaj me personat dhe situatat për interes të Rusisë. Në këtë rast, përçarja, shkakton mes muslimanëve armiqësi dhe pushojnë a fashiten armiqësitë ndaj pushtuesit( rus). Prandaj Federata Ruse në Rajonin Kurgan ka krijuar 2 myftini regjionale, në Rajonin Tyumen ka 3 myftini, kurse në Rajonin Sverdlovsk ka 6 myftini.[11] Kurse vetëm në rastet kur ndonjëri fraksion islam( myftini a Organizatë islamike), brenda Federatës Ruse, që ka kërcënu interesat e qeverisë së kësaj federate, atë e ka sulmu, shkatërru brutalishtë madje duke i ndërsy edhe organizatat rivale islamike. Një strategji të tillë, Federata Ruse përdori edhe në Siri.

Shumica e përfaqësuesëve të estabilishmentit politik dhe klerit të muslimanëve të Rusisë( dhe muslimanëve në mbarë botën, në lidhje me die konspirative) shprehen ngjajshëm për teori konspirative, ideologjitë, propagandat proruse, ashtu siç edhe mediet ruse e bëjnë, si p.sh: ku pretendojnë që ISIS-i ishte komplot i Perëndimit për destabilizimin e situatës globale dhe pengimin e shtrirjes së ndikimit rus në Lindjen e Mesme.[12] Edhe Ramazan Kadirov,

[9] "Арена: Атлас религий и национальностей" [Arena: Atlas of Religions and Nationalities] (PDF). Среда (Sreda). 2012.
[10] Laruelle, Marlene. How Islam Will Change Russia.The Jamestown Foundation. September 13, 2016.
[11] https://carnegieendowment.org/files/CP_MalashenkoUral_Sept2015_web_Eng.pdf, faqe 8.
[12] https://carnegiemoscow.org/commentary/62042 ( 22.03.2023).

president i çeçenëve, deklaronte ngjajshëm që Shteti Islamik dhe Organizatat tjera Islamike janë larje-truri të fëmijëve nga shërbimet e inteligjencës perëndimore,[13] ngjajshëm deklarojnë edhe agjentët islamik të Serbisë në Trojet tona.

***Roli i islamit në politikën e jashtme ruse***

Një nga aspektet më të rëndësishme të diplomacisë ruse, është diplomacia religjioze, e lejon shtetin që të përdorë disa aspekte të simboleve dhe mesazheve fetare në çështjet ndërkombëtare.[14] Rusia ka traditë të gjatë dhe të pasur, të instrumentalizimit të fesë për qëllime politike, qoftë në politikën e brendshme ashtu edhe atë të jashtme.[15] Historikisht, njihet që Rusia, për mrekulli ka përdorë islamizmin, klerin islamik dhe besimtarët islamik për qëllime të saj, të njejtën gjë e ka bë edhe me ortodoksizmin, por edhe me ideologji ateiste.

Politika e jashtme ruse është e fokusuar në botën islamike, kryesisht në tre hapësira: në Kaukazin jugor, Azinë qendrore dhe Lindjen e Mesme me Afrikë veriore.[16] Diplomacia islamike ruse, kryesisht orientohet në: nxitjen e urrejtjes në vendet islamike kundër Perëndimit dhe në nxitjen e simpatisë ndaj Rusisë e në fund të fundit edhe mbajtjen nën influencë përmes forcës( siç ishte rasti në Siri). Në gjitha vendet arabe dhe islamike, simpatia proruse dhe antipatia ndaj SHBA-së dhe Perëndimit u rrit, përmes diplomacisë dhe ndikimit rus, për të shtrirë ndikimin e vetë, kjo më së miri shihet në Afganistan, Irak, Siri, Kosovë, Bosnje e Hercegovinë etj. Mirëpo kjo diplomaci religjioze dallon në rastin e diplomacisë islamike ruse ndaj muslimanëve të Federatës ruse.

Me përfundimin e Botës Bipolare, pra me rënijen e Bashkimit Sovjetik, si superfuqia e dytë dhe mbetja vetëm e SHBA-së si superfuqi( Botës Monopolare), Rusia në ringritjen e saj, ka integru plotësisht në politikën e saj të jashtme „faktorin islamik“ duke operu forcat nën sloganet fetare ato bëhen aktorë të politikave ndërkombëtare.[17]

Pas rënijes së Bashkimit Sovjetik dhe kolapsimit të ideologjisë komuniste, filloi depërtimi i emisarëve të Arabisë Saudite dhe të vendeve të tjera muslimane dhe arabe, për ta vendos islamin dhe islamizmin,[18] e njejta ndodhi edhe në Atdheun tonë. Moska zhvilloi një strategji në vitet e 90-ta të shekullit të shkuar, që ishte vis-a-vis me zhvillimin e Xhihadit Global, që ishte një strategji që besohet e projektuar nga Rusia, për ta përdorë terrorizmin islamik si „mashë“ për t'i arritur qëllimet e saja, që të kundërshtoj botën Monopolare dhe të krijohet apo Anarkopolarizmi( ku në atë anarki, praktikë e zakonshme e pushtetmbajtjes në Rusi, mund të përfitoj më shumë Rusia sesa bota perëndimore) apo siç deklarohen për Multipolarizëm( si rend i ri botëror) e ku edhe Rusia, Kina dhe bota arabe do ringritnin veten në piedestal të barabartë me SHBA-në.

---

[13] https://carnegiemoscow.org/commentary/62042 ( 22.03.2023).
[14] Curanovic, Alicia. Religion in Russia's Foreign Policy. New Eastern Europe. 04 August 2013.
[15] Curanovic, Alicia. Religion in Russia's Foreign Policy. New Eastern Europe. 04 August 2013.
[16] https://www.printfriendly.com/p/g/B3NgLp, faqe 21.
[17] Malashenko, Alexei. The Islam Factor in Russia's Foreign Policy. Russia in Global Affairs. Vol. 5. No. 3. July-September. 2007.
[18] Laqueur, Walter. Russia's Muslim Strategy. Middle East Papers: Middle East Strategy at Harvard. November 1, 2009. Number Six.

Shumë shpesh Rusia thekson respektin, simpatinë dhe aleancën e saj për Islamin( me kaq është e mjaftueshme për t'i hedh hi syve të muslimanëve, e për t'i përdorë të tillët për qëllimet e saj, siç p.sh: është duke i përdorë muslimanët e Federatës Ruse dhe nga vendet arabe, për agresion në Ukrainë), vendet islamike dhe liderët islamik, duke promovu kështu edhe aleanca dhe lidhje sa më të ngushta me ta, përveç që Rusia nuk mbështet muslimanët në Bosnje dhe Hercegovinë dhe në Kosovë.[19] Prandaj diplomacia ruse, përpjeket që të përfshihet në Lindjen e Mesme dhe gjithkah në botën islamike, duke theksuar në vazhdimësi që ndajnë të njejtat vlera morale dhe duke bë përpjekje për të lidhur vlerat e traditës ruse me ato të Lindjes së Mesme, Azisë dhe vendeve tjera jo-perëndimore.[20] Madje sidomos në Lindjen e Mesme, shkaku i kauzës palestineze, që bota arabe, falë propagandës ruse dhe pro-ruse në këtë regjion, ka arritur që në popullatë të ketë një antipati kundër SHBA-së, në territoret palestineze 79%, kurse në Egjipti 81%, në Jordani 85%,[21] siç edhe vetë krijimi i „problemit palestinezë" është krijesë artifciale ruse, për t'ia kundërvënë botën arabe dhe islamike kundër Perëndimit e në veçanti kundër SHBA-së.

Prandaj me ardhjen në pushtet të Putinit, ai përkeqësoi raportet me perëndimin dhe u përpoq që të gjente veten në raportet tjera në regjionet tjera, duke rritur kështu vektorin e politikës ruse me vendet muslimane.[22] Në vazhdën e saj ishte edhe antarësimi i Rusisë në Organizatën e Konferencës Islamike.[23]

Prandaj Rusia zhvilloi vitet e fundit doktrinën e re, sipas të cilës vendet muslimane dhe Rusia janë aleat natyral në konfrontimin me Perëndimin,[24] pasiqë vendet e botës arabe, në përgjithësi janë me pikëpamje neutrale a pozitive ndaj Rusisë, që kur ajo promovon diskursin kritik ndaj stilit të demokracisë amerikane dhe ndërhyrjes së saj.[25] Prandaj Rusia përmes kësaj strategjie të fuqisë së butë përpjeket të luftoj influencën perëndimore në Lindjen e Mesme dhe gjithkah në Botën islamike,[26] e mrekullisht simpatinë proruse dhe antiperëndimore e predikojnë kleri islamik, në veçanti kleri islam salafst.

Në dorë të Vladimir Putinit, bashkëpunimi me muslimanët është i nevojshëm për arritjen e qëllimeve politikës së tij të jashtme, përfshirë mbështetjen në raporte të fuqishme me Iranin, Sirinë dhe shtetet e tjera muslimane, që mund t'i shërbejnë si kundërpeshë e ndikimit të SHBA-së.[27] Madje Rusia e Putinit, është treguesi më i mirë se për çfarë i nevoiten muslimanët, e kjo më së miri u pa në rastin e agresionit rus në Ukrainë, ku shumica e muslimanëve rus dhe arab( nga vendet arabe), u përdorën si mish për top, për të kry agresion në Ukrainë ku edhe disa prej tyre u tradhëtuan nga Rusia( kryesisht nga FSB-ja) që të vriteshin në tokën ukrainase.

---

[19] https://www.printfriendly.com/p/g/B3NgLp, faqe 20.
[20] Sanders, Paul J. Putin's Muslim family values. Al Monitor. May 29, 2014.
[21] https://www.al-monitor.com/originals/2014/05/russia-putin-values-based-diplomacy-muslim-world.html ( 22.03.2023).
[22] Malashenko, Alexei. The Islam Factor in Russia's Foreign Policy. Russia in Global Affairs. Vol. 5. No. 3. July-September. 2007.
[23] https://www.printfriendly.com/p/g/B3NgLp, faqe 20.
[24] Laqueur, Walter. Russia's Muslim Strategy. Middle East Papers: Middle East Strategy at Harvard. November 1, 2009. Number Six.
[25] Sanders, Paul J. Putin's Muslim family values. Al Monitor. May 29, 2014.
[26] https://www.printfriendly.com/p/g/B3NgLp, faqe 20; Sanders, Paul J. Putin's Muslim family values. Al Monitor. May 29, 2014.
[27] Crews, Robert D. Putin's Khanate. Foreign Affairs. April 7, 2014; Crews, Robert D. Putin's Khanate. Foreign Affairs. April 7, 2014.

Në këtë mënyrë Rusia, me përdorimin e muslimanëve arrinë qëllimet e saj ushtarake e luftarake në Ukrainë, kurse në anën tjetër zvogëlon rrezikun potencial që elementët e tillë islamik të ngriten në kryengritje kundër Rusisë, apo të luftojnë për çlirimin e vendit të tyre nga pushtimi rus( p.sh: rasti i çeçenëve etj), e në fund të fundit edhe spastron etnikisht minoritetet e tilla nga Rusia. Një tragjedi të tillë edhe ne Shqiptarët e kishim përjetu, derisa Aleanca Ballkanike pushtonte, spastronte e kryente gjenocid në Trojet tona, shqipfolës „Muhaxherë" nuk e shihnin të arsyeshme t'i mbronin familjet e veta që viktimizoheshin, por shkonin në Galipol të luftonin për Perandorinë Osmane.

Parlamenti rus, kishte kaluar ligjin që ndalonte organizatat ndërkombëtare të „padëshiruara" e të cilat kishin të bënin kryesisht me ato islamike radikale, ekstreme dhe me ato katolike dhe protestante, të cilat mund të rrezikonin dhe kërcënonin kapacitetet mbrojtëse dhe të sigurisë së shtetit, rendin publik, ose shëndetin e popullatës, e që përfshinte edhe ndalimin e transferimit financiar, me arsyetimin se të tillat mund të punonin për shërbimet e huaja të inteligjencës. Ligji i tillë ishte nënshkruar edhe nga Putini, i cili shpesh ka theksu që OJQ-të e tilla, shpesh kanë qenë kërcënim për sigurinë kombëtare, sidomos shërbimet speciale perëndimore vazhdojnë përpjekjet e tyre për të përdorur organizatat publike, qeveritare dhe politike për të arritur objektivat e tyre, veçanarisht diskreditimin dhe destabilizimin e situatës së brendshme të Rusisë.[28] Pra Rusia përmes regjistrimit të OJQ-ve, si agjent të huaj për t'iu nënshtru kontrolleve shtesë, me qëllim të cënimit të aktiviteteve të tyre të pavarura, e që të jenë të kontrolluara dhe mbikëqyrura nga qeveria ruse, duke bërë auditime vjetore dhe raporte dyvjeçare të aktiviteteve të tyre, në të kundërtën mund të dënoheshin individët me burg dhe me gjobë. Në arsyetimin për mbështetjen e këtij ligji thuhej që „ju keni të drejtë të dini se kush përpiqet të ndikoj në opinionin tuaj", e që „vendi yn" duhet të ketë një opozitë, por duhet të mbrohet nga intereset e huaja, e që ju duhet ta dini këtë."[29] Edhe pse ligji i tillë i Rusisë për "organizatat e padëshiruara" ishte kritikuar nga Amnesty International dhe Human Rights Ëatch, e që është quajtur antikushtetues, e që kryesisht targetonte jo organizatat e huaja por OJQ-të dhe grupet e aktivistëve brenda Rusisë. Ky ligj parashihte dënimet me gjobë dhe me burgim prej 2 deri në 6 vjet.[30]

Prandaj historikisht Rusia, dobësitë, mungesat, inferioritetet e saja, ekonomike, politike, ushtarake madje edhe në fushë beteja, ka tentu t'i kompensoj përmes përdorimit të ideologjive fetare, politike, ekonomike, propagandave, dezinformatave, mashtrimeve, kamuflimeve, konspiracioneve etj. Prandaj shtresat më të përshtatshme, që lehtësisht e gjerësisht mashtrohen, e i besojnë për të vërteta, janë popullatat e painformuara, me shkollim të pakët a pa të, pazhvillim ekonomik( të papunësuar), e të tillë që besojnë predikime përrallore

[28] https://www.theguardian.com/world/2015/may/19/russia-bans-undesirable-international-organisations-2016-elections ( 22.03.2023).
[29] https://www.theguardian.com/world/2012/jul/02/russia-register-foreign-agent-ngos ( 22.03.2023).
[30] https://www.theguardian.com/world/2015/may/19/russia-bans-undesirable-international-organisations-2016-elections ( 22.03.2023).

dhe mitologjike fetare( predikimet islamike vehabiste janë të natyrës së tillë) etj. Këso popullatash gjenden në numër, në Afrikë dhe Azi, kryesisht në botën arabe dhe islamike.

Pranaj paralelisht Rusia përdorë në politikën e jashtme dhe të brendshme të saj, „faktorin islamik“ njëkohësisht edhe „faktorin ortodoks“, duke i përdorë të dyja si një shpatë me dy teha, në njërën anë e para, në anën tjetër e dyta.

Më:22.03.2023



Skender Jashari i burgosur politik nga EULEX, për rastet e sulmeve kundër policisë dhe xhandarmërisë së Serbisë në Dobrosin komuna e Bujanocit. Ky shkrim është pjesë e marrur nga punimi i bërë gjatë qëndrimit në burgimin politik!
Master drejtimi juridiko-penal dhe studime joformale ushtarake.